# ﴿ 50 ألف كوري مهتمون بالتعرف على الإسلام ﴾

« باللغة الألبانية »

موقع دار الإسلام

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

## 50 mijë Koreanë janë të interesuar për ta njohur Islamin

*Mufek-kiretul Islam:* Drejtori ekzekutiv i Qendrës Islame në kryeqytetin korean Seul, Munir Ahmed i ka llogaritur numrat e koreanëve që janë të interesuar për ta mësuar fenë islame hëpërhë me më shumë se 50 mijë, duke shënuar se shumë prej tyre e kanë pranuar islamin.

Lufta e Izraelit ndaj Gazës dhe më parë lufta amerikane në Afganistan i ka shtyrë me mija koreano jugor të mësojnë për Islamin, në një vend ku shumica e banorëve nuk përqafojnë asnjë fe dhe jetojnë me një kulturë të izoluar e cila rrallë herë e pranon tjetrin.

Shumë prej koreanëve janë të interesuar t'i njohin mësimet Islame përmes qendrave islame dhe xhamive të cilat janë të pakta në Korenë Jugore, ku mes tyre edhe qendra e vetme islame në kryeqytetin Seul.

Ahmedi thotë: Qendra Islame pret për çdo ditë të interesuarit për t'u njohur me fenë islame dhe shumica e tyre kanë dëgjuar për Islamin përmes mjeteve të informimit, e sidomos për gjendjen e myslimanëve në Palestinë, Irak dhe Afganistan.

Dhe ka shtuar se: Numri i të interesuarve për t'u njohur me Islamin është rritur jashtë mase pas luftës izraelite ndaj Gazës në fillim të këtij viti.

### *15 Koreanë për çdo ditë:*

Sipas Ahmedit mesatarisht 15 koreanë e vizitojnë Qendrën Islame në Seul për çdo ditë dhe kërkojnë të njihen me Islamin apo të njihen me aktivitetet e qendrës, duke mos ia shtuar kësaj vizitat grupore të cilat i rregullojnë disa institucione me renome dhe pohon se: rreth 50 % të vizitorëve serioz dhe që realisht janë të interesuar për Islamin e pranojnë atë më pas.

Gazetari i rrjetit satelitor "Al Jazeera" ishte dëshmitar i publikimit të islamit nga një zonjë koreane në Qendrën Islame të cilën ajo e vizitonte për më shumë se dy vjet.

Kang Ajn Mi thotë: "Ajo ka kaluar nga krishterizmi në Islam sepse besimi islam flet vetëm për një Zot dhe kjo esencialisht përputhet me Inxhilin të cilin e kemi mësuar që nga shkolla fillore."

Dhe ka treguar se vendimi i saj për ta pranuar Islamin ka ardhur pas një studimi dy vjeçar të mësimeve islame duke shtuar se ajo "ka lexuar një numër të madh librash të cilat i ka marrë nga Qendra Islame"

Mi e kujton fillimin e interesimit për islamin kur kishte lexuar një temë e cila i akuzonte myslimanët për terrorizëm. Temë kjo e cila e nxiti interesimin e saj për t'u njohur me hollësitë e kësaj feje e që në fund të gjente se Islami përkundër kësaj ishte fe e tolerancës.

### *Shtimi i atyre që e pranojnë Islamin*

Së bashku me shtimin e numrit të atyre që e pranojnë Islamin, Munir Ahmed thotë se: Myslimanët ende po përballen me shumë barriera dhe probleme. Problemi më i madh është është mosekzistimi i një komiteti të përbashkët dhe të pavarur që do t'i administronte punët e tyre dhe do t'i sistematizonte nevojat e tyre, si dhe do t'i përfaqësonte ata jashtë vendit.

Gjithashtu prej sfidave që përballen me to myslimanët sipas drejtorit të Qendrës në Seul: "Mosekzistimi i shkollave islame duke ia shtuar kësaj edhe numrin e vogël të xhamive. Gjithashtu përkthimi i vetëm i Kuranit në gjuhën koreane është shumë i vjetër dhe ka nevojë për një redaktim, e të mos flasim se dhjetëra libra të fikhut, hadithit dhe librave esenciale islame janë ende të pa përkthyera në gjuhën koreane."

Edhe pse numri i myslimanëve në Kore qoftë prej banorëve autoktonë apo nga të huajt të cilët kanë ardhur nuk dihet për shkak të mungesës së statistikave të cilat do të përcaktonin numrin e tyre,

Ahmedi pohon se numri i tyre është i madh dhe ata shtohen për çdo ditë.

Por njohja e koranëve me Islamin nuk është e kufizuar në mjetet e informimit dhe qendrat dhe xhamitë e pakta në numër por, edhe tregtarët arab edhe pse në numër të vogël kanë luajtur rol të rëndësishëm në tërheqjen e vëmendjes te koreanët për Islamin.

Një tregtar arab i martuar me një koreane e cila ka pranuar Islamin thotë: Aktivitetet tregtare të cilat i ushtrojnë myslimanët përbëjnë një element të rëndësishëm në tërheqjen e vëmendjes së koreanëve drejt emigrantëve të rinj.

Restorantet arabe në një prej lagjeve të Seulit janë shndërruar në diçka që iu përngjan klubeve të cilat tërheqin me qindra koreanë për çdo ditë dhe i shtyn të pyesin për Islamin apo për kulturën arabe për të cilën nuk dinë shumë.

Para pak viteve koreanët nuk e dinin kuptimin e fjalës "Hallall" përderisa kjo fjalë sot i veçon shumë restorante të njohura që janë në pronësi të arabëve apo turqve në lagjen "Itavon" të njohur në qendër të kryeqytetit Seul. Shumica e atyre që frekuentojnë këto restorante janë prej banorëve autoktonë nga jomyslimanët.

Megjithat, komunikimi më i madh mes këtyre emigrantëve dhe banorëve përballet me një numër vështirësish për shkak të izolimit që e kanë disa shoqëri ndaj tjetrit duke ia shtuar kësaj edhe vështirësi të tjera të cilat lidhen me gjuhën.